Pra injoranca që Muadhi e kishte për të drejtën e All-llahut mbi robërit nuk e futi në kufër apo shirk, për shkak se ai e kishte realizuar këtë çështje edhe pse nuk e dinte definicionin sheriatik i cili aludon në këtë kuptim.

2. Çështja e dytë: Njëra prej çështjeve që përmenden tek Aslu Dini ka mundësi të jetë e paqartë për disa nga kërkuesit e dituris se ajo është prej Aslu Dinit, e ajo është meseleja e armiqësimit të mushrikëve dhe miqësimi i besimtarëve dhe mendojnë se është prej vaxhibateve (obligimeve) e jo prej Aslu Dinit, apo ndalet në të, kjo nuk konsiderohet anulim i Aslu Dinit përderisa ai e ka realizuar distancimin prej mushrikëve dhe miqësimin për besimtarët.

Thotë Sulejman Ibn Abdilah, All-llahu e mëshiroftë: "Mjafton që Muslimani të dijë se All-llahu i`a ka obliguar armiqësimin e mushrikëve dhe ka ndaluar miqësimin e tyre, dhe e ka obliguar atë që t'i dojë dhe miqësojë besimtarët dhe na ka informuar se kjo çështje është prej kushteve të imanit (besimit) dhe e ka mohuar besimin e atij që i miqëson (mushrikët), "**...E të dojë atë që kundërshton All-llahun dhe të Dërguarin e Tij, edhe sikur të jenë ata (kundërshtarët) prindërit e tyre, fëmijët e tyre, vëllezërit apo farefisi i tyre.**" E sa i përket të qënurit të saj në kuptimin e fjalës *'la ilahe il-lAll-llah'* apo prej atyre që kuptohen nga shehadeti, për këtë nuk na ka obliguar All-llahu të studiojmë në të. All-llahu na ka ngarkuar të dimë se është obligim ajo që u përmend më sipër, dhe obligoi të veprohet me të. Kjo pra është obligim i prerë në të cilin nuk ka dyshim. E kush arrin ta kuptojë se është kjo në kuptimin e shehadetit apo është Lazim (që kuptohet prej shehadetit) themi është vepër e mirë dhe të shtyn në mirësi, e kush nuk e di, nuk e ka obligim diturinë këtu, posaçërisht nëse kjo

polemik shpie në sherr dhe përçarje mes besimtarëve të cilët i realizuan obligimet e besimit, luftuan për All-llah, i armiqësuan mushrikët dhe miqësuan Muslimanët.” [54]

54 Ed-Duraru es-Senije, v. 8, f. 166.

# Kapitulli 3
# Tekfiri i Mushrikëve (1/2)

Me lejen e All-llahut në këtë pjesë do të fillojmë të flasim për tekfirin e mushrikëve.

Në këtë pjesë do të flasim për dy çështje:

**Çështja e parë: Do t'i përgjigjemi pyetjes: "Cila është pozita e tekfirit në Fe?"**

**Çështja e dytë: Këtu do të përmendim objektin, motivin apo shkakun e kufrit të atij i cili ndalet në tekfirin e mushrikëve (pra dispozita e arsyetuesit).**

Para se të fillojmë me çështjet e lartpërmendura, do t'i citojmë disa tekste të dijetarëve rreth kufrit të atij i cili nuk i bën tekfir jobesimtarët.

Thotë Ebu Hasan el-Meletij Esh-Shafi'ij, All-llahu e mëshiroftë: "Të gjithë Muslimanët janë të mendimit se kush dyshon në kufrin e ndonjë jobesimtari, ai është kafir (jobesimtarë)." [55]

Thotë Kadi Ijadi, All-llahu e mëshiroftë: "E bëjmë tekfir atë i cili nuk e bën tekfir njeriun i cili pason fe tjetër pos fes së Muslimanëve, ndalet apo dyshon në kufrin e tyre apo saktëson fen e tyre, edhe nëse nga jashtë beson dhe paraqet Fenë Islame dhe mohon saktësin e ndonjë feje tjetër, ai (arsyetuesi) është kafir për shkak se ka paraqitur të kundërtën e asaj që proklamon (nga jashtë)." [56]

55 Et-Tenbih ue-Rad ala ehlil-Ehvai uel Bidai, f.40
56 Esh-Shifa bi-Tarif Hukuk al-Mustafa, v. 2, f. 286.

Thotë Imam Neveviu, All-llahu e mëshiroftë: "Kush nuk e bën tekfir personin që pason fe tjetër pos Islamit si shembulli i Krishterëve, apo dyshon në kufrin e tyre, apo saktëson fen e tyre, ai është kafir." [57]

Citon Haxh'xhavi, All-llahu e mëshiroftë, mbi tekfirin e "atij që nuk e bën tekfir personin i cili ndjek fe tjetër pos fesë Islame si shembulli i pasuesve të librit, dyshon në kufrin e tyre apo saktëson fen e tyre." [58]

Thotë Shejhu Muhamed ibn AbdulVehab, All-llahu e mëshiroftë: "Kush nuk i bën tekfir mushrikët, dyshon në kufrin e tyre apo saktëson fen e tyre, ai është kafir me ixhma (konsensus)." [59]

Mbaroi fjala e tyre, All-llahu i mëshiroftë.

**Tani fillojmë ta shtjellojmë çështjen e parë: Përgjigje ndaj pyetjes: Cila është pozita e tekfirit në Fe?**

Përgjigje: Tekfiri është dispozitë e pastër sheriatike e nuk ka vend për logjikën këtu dhe nuk futet në çështjet dhe kuptimet e Aslu Dinit, çështje të cilën e kemi përmendur në pjesët e kaluara.
Pra tekfiri i mushrikëve është prej vaxhibateve (obligimeve) të fesë dhe nuk është prej Aslu Dinit (bazës së fesë).

**Mirë, atëherë cili është dallimi (mes Vaxhibit dhe Aslit)?**

Dallimi qëndron në atë se, çështjet që i përfshin Aslu Dini nuk arsyetohet njeriu më injorancë në to dhe nuk kushtëzohet ngritja e argumentit për braktisësin e Aslu Dinit apo braktisësin e diçkaje nga Aslu Dini. Kurse tekfiri është dispozitë sheriatike që ekziston mundësia të arsyetohet me injorancë apo keqinterpretim (Te'vil).

57 Raudatu et-Talibin v. 10, f. 70.
58 El Ikana, v. 4, f. 298.
59 Ed-Duraru es-Sennije, v. 10, f. 91.

Pastaj, çështja e tekfirit nuk qëndron në një gradë, përkundrazi kemi gradë të ndryshe të tekfirit.

Shkalla më e lartë janë çështjet të cilat domosdoshmërisht dihen në fe, si tekfiri i atyre që All-llahu në librin e Tij i ka bërë tekfir konkret si Iblisi, Firauni, dhe të gjithë ata që ndjekën fe tjetër pos Islamit si Krishterët, Jehudët dhe adhuruesit e statujave, dhe deri te shkalla më e ulët që është tekfiri i atyre reth të cilëve ka polemikë, si lënësi i namazit dhe të tjerë. Mes shkallës më të lartë dhe asaj më të ulët kemi grada të ndryshme, e të cilat me lejen e All-llahut do t'i shtjellojmë në pjesët në vijim.
E përmendëm më lartë se tekfiri është prej vaxhibateve (obligimeve) të Fesë dhe se është dispozitë sheriatike, dhe nuk lejohet të argumentohemi për këtë me diç tjetër pos argumenteve sheriatike dhe nuk ka vend për logjikën këtu. Dijetarët janë ata që në vazhdimësi janë munduar ta pohojnë dhe vërtetojnë këtë që përmendëm, e ne do t'i paraqesim disa tekste te tyre:

Thotë Kadi Ijadi, All-llahu e mëshiroftë: "Kaptinë: cilat prej fjalëve janë kufër, cilat janë fjalë që ndalemi tek to apo ka polemik rreth tyre dhe cilat nuk janë kufër. Dije se për verifikimin e kësaj kaptine dhe zbulimin e paqartësisë në të, kthehemi tek Sheriati dhe për logjikën nuk ka hapsirë këtu." [60]

Thotë Shejhul Islam ibn Tejmije, All-llahu e mëshiroftë: "Tekfiri është dispozitë Sheriatike, që ka të bëjë me lejimin e pasuris, derdhjen e gjakut dhe gjykimin me zjarr të përhershëm, burimi i kësaj dispozite është njëjtë si burimi i dispozitave të tjera të Sheriatit." [61]

Dhe thotë, All-llahu e mëshiroftë: "Kufri dhe Fisku janë dispozita sheriatike, e nuk janë prej dispozitave që logjika e ka pavarsinë e saj. Kafir është ai që All-llahu dhe i Dërguari i Tij e quajtën kafir,

60 Esh-Shifa bi-Tarif Hukuk al-Mustafa, v. 2, f. 282.
61 Bug'jetul Murtad, f.345.

fasik është ai që All-llahu dhe i Dërguari i Tij e quajtën fasik, njëjtë sikur që Besimtar dhe Musliman është ai që All-llahu dhe i Dërguari i Tij e quajtën Besimtar dhe Musliman...” Deri kur thotë, “pra çështja, e gjitha, vendosen nga sheriati.” [62]

Dhe thotë, All-llahu e mëshiroftë: "Imani dhe kufri janë dispozita të cilat janë të vërtetuara me risale (ardhjen e Pejgamberit ﷺ), dhe nëpërmjet argumenteve sheriatike bëjmë dallimin mes besimtarit dhe jobesimtarit, e jo duke u bazuar në argumentin e aklit (logjikës)." [63]

Thotë Ibn Kajimi, All-llahu e mëshiroftë:

*“Kufri është dispozit e All-llahut dhe të Dërguarit... Me tekst të vërtetuar, e jo me fjalën e filanit...*
*Atë që Zoti dhe i Dërguari i tij e bënë tekfir... Ai me të vërtetë është jobesimtari.”* [64]

Thotë Ibn Vezir San'Ani, All-llahu e mëshiroftë: "Për dispozitat e kufrit dhe fiskut argument e kemi vetëm atë që është transmetuar në argumentet sheriatike të prera, e në këtë çështje nuk ka polemik." [65]

Për këtë themi: Kush nuk e di dispozitën sheriatike për njërin nga jobesimtarët, mushrikët apo njërin prej grupeve të tyre nuk e ka dispozitën si ai që i bën shirk All-llahut, për shkak se ai që bën shirk e ka prishur Aslu Dinin siç e përmendëm në pjesën e kaluar, përkundrazi personi i tillë e ka dispozitën e njejtë me atë i cili nuk ka dituri për ndonjë dispozitë apo obligim prej obligimeve të Islamit, e ai që kundërshton pasi që i është ngritur argumenti sheriatik bën kufër. kurse atij që nuk i ka arritur argumenti sheriatik për këtë çështje nuk është kafir (jobesimtarë), e që nuk nuk është

62 Minhaxhu Sunneh en-Nebevije, v. 5, f. 92.
63 Mexhmua Fetawa, v. 3, f. 328.
64 Al-Kafijah esh-Shafijah, f. 858.
65 El-Mevasim vel-Kavasim, v. 4, f. 179.

njejtë me atë që nuk e di teuhidin i cili është Aslu Dini, i tilli është kafir për shkak të kufërit të injorancës.

Dijetarët vazhdimisht kanë pohuar dallimin mes injorancës në Aslu Din dhe injorancës në vaxhibate (obligime) Sheriatike.

Imam Muhamed Ibn Nasr el Mervezi, All-llahu e mëshiroftë, transmeton nga një grup i dijetarëve të hadithit se kanë thënë: "Pasi që njohja e All-llahut është iman dhe mosnjohja e All-llahut është kufër dhe veprimi me farzet (obligimet) është iman por mosnjohja e tyre para se të shpallen (obligohemi me to) nuk është kufër... (deri kur thotë)... përkundrazi bën kufër ai që i mohon ato për shkak se me këtë ai e përgënjeshtron Shpalljen e All-llahut, e nuk konsiderohet kafir nëse nuk e di atë (farz, dispozitë) për shkak se nuk i ka arritur shpallja nga All-llahu, e nëse zbret shpallja dhe dikush prej Muslimanëve nuk ka dëgjuar për këtë dispozitë e cila është shpallur, Muslimani për këtë injorancë nuk konsiderohet kafir, kurse mos njohja e All-llahut në çfardo situate është kufër, para apo pas shpalljes." [66]

Ngritja e argumentit dhe mënyra e realizimit të këtij kushti para tekfirit, varet nga qartësia dhe paqartësia e ndonjë çështje. Kemi situatë kur argumenti të ngrihet në prezencën e atij që ndalet në tekfir, e kemi për qëllim se kur ai ndalet (në tekfir) është kundërshtues e jo mosnjohës i dispozitës, e që në këtë situatë nuk arsyetohet pos i riu në Islam apo ai i cili jeton larg në shkretëtirë. Kemi situatë kur për ngritjen e argumentit është obligim shpjegimi i tekstit sheriatik i cili argumenton për kufrin e atij i cili flet apo vepron filan veprën dhe nuk mjafton vetëm arritja e përgjithshme e Kur'anit. Kemi situatë kur me ngritjen e argumentit dhe shpjegimin e tekstit është obligim largimi i dyshimit që është paraqitur nga argumenti i kundërt. Më vonë do të flasim më gjërësisht kur të flasim për llojet e atyre që ndalen në tekfir.

66 Ta'Dhimu Kadri Salah, v. 2, f. 520.

**Argument në atë se ka dallim mes mos njohjes (injorancës) së disa dispozitave dhe mos njohjes së Aslu Dinit apo se tekfiri i mushrikëve është prej dispozitave që njihet me shpallje dhe nuk është nga Aslu Dini, kemi shumë dhe do t'i përmendim disa:**

1. Të gjithë Pejgamberët popullin e tyre fillimisht e thirrën në adhurim e All-llahut të vetëm, sikur mosdija e dispozitave të tekfirit të ishte kufër, ata nuk do e linin këtë dispozit anash por do ta shpjegonin që në momentin e parë bashk me Aslu Dinin.

2. Prej argumenteve që aludojnë në dallimin se tekfiri është prej obligimeve të fesë e cila njihet me shpallje dhe se nuk është prej Aslu Dinit, është transmetimi ku thuhet se disa nga Sahabet, All-llahu qoftë i kënaqur me ta, u ndalën në tekfirin e disave të cilën ranë në ride (dalje nga feja) dhe i quajtën Muslimanë, e pasi që zbritën Ajete që e shpjeguan kufrin e atyre personave, nuk u kërkua nga këta Sahabë që u ndalën në tekfir, të pendohen, e transmetohet se njëri prej Sahabëve për shkak të mosdijes (injorancës) veproi shirk, Sahabët e bënë tekfir dhe Pejgamberi ﷺ e urdhëroi që të ripërtërin Islamin e tij, e kjo argumenton fuqishëm për dallimin mes atij i cili vepron shirk nga mosdija dhe atij që nuk e di ndonjë dispozitë sheriatike.

Nga Ibn Abasi, All-llahu qoftë i kënaqur me të, transmetohet të ketë thënë: "Disa nga banorët e Mekes e pranuan Islamin mirëpo e fshihnin atë, e mushrikët e Mekes i nxorën këta Muslimanë për në luftën e Bedrit, ku disa prej tyre u plagosën e disa u vranë. Dhe në këtë gjëndje thanë disa Muslimanë (që ishin me Pejgamberin ﷺ): Disa prej tyre ishin shokët tanë Muslimanë mirëpo ishin nxjerrë me dhunë për në Bedër, kërkoni nga All-llahu t'i falë ata. Dhe zbriti ajeti: **"Engjët që ua morën shpirtin atyre që ishin mizorë të vetvets ju thanë: Në çka ishit ju? Ata thanë: ne ishim të pa aftë në tokë (engjët than) A nuk ishte e gjërë toka e All-llahut e të migronit në të, vend i tyre është Xhehenemi dhe sa vend i keq**

**është ai"**,[67] Tha: Pra një mesazh u zbrit tek ata Muslimanët që ngelën (me mushrikët) që nuk ka justifikim për ta. Këta Muslimanë dolën (për të ikur) por papritmas mushrikët u vunë pas tyre dhe i tërhoqën ata në fitne (i sprovuan) ata dhe më pas zbriti ajeti: **"Ka disa njerëz që thonë: Besuam në All-llahun, e kur t'i godet ndonjë e keqe (në rrugën e All-llahut)..."** [68] [69]

Thotë Shejh Abdullah bin Muhamed bin AbdulVehab, All-llahu e mëshiroftë: "All-llahu e zbriti këtë ajet në të cilin qartësoi dispozitën e atyre mushrikëve dhe se ata janë banorë të zjarrit edhe pse kishin folur me Islam." [70]

Nga Sad ibn Ebi Vekas transmetohet të ketë thënë: "Ishim duke biseduar diçka e unë sapo e kisha lënë xhahiljetin (i ri në Islam) dhe u betova ne Latin dhe Uzanë, mjer pët ty çfarë the, shko dhe informoje të Dërguarin e All-llahut për atë që the, ne mendojmë se ti bëre kufër. E takova dhe e informova, e më tha: Thuaj *La ilahe il-lAll-llah Vehdehu* tri herë, Kërko mbrojtje (nga All-llahu) prej shejtanit tri herë, pështy nga e majta tri herë, dhe mos e përsërit më." [71]

Në spjegimine këtij hadithi Ibn Vezir San'ani, All-llahu e mëshiroftë, thotë: "Ka urdhëruar që ta ripërsërit Islamin (fenë)." [72]

Ibn Arabi el Maliki, All-llahu e mëshiroftë, thotë: "Në Islam kush betohet në Latin dhe Uzanë për ta vërtetuar betimin e tij në kuptimin e madhërimit, ky person është Kafir." [73]

Thotë Shejh Sulejman bin Abdilah, All-llahu e mëshiroftë: "Disa prej dijetarëve argumentohen me hadithin e Sadit, All-llahu qoftë i

67 Surja En-Nisa, Ajeti 97.
68 Surja El-Ankebut, Ajeti 10.
69 Tefsiri Taberiut, v. 9, f. 102.
70 Ed-Duraru es-Sennije, v. 10, f. 241.
71 Nesaiu 7/3776.
72 Ithar el-Haki ale el-khalki f. 380.
73 Aaridatu el-Hvedhi v. 1, f. 28.

kënaqur me të, dhe thonë: Bën kufër kush betohet në dikë tjetër pos All-llahut, kufër të shirkut, dhe thanë: për këtë shkak Pejgamberi ﷺ e urdhëroi ta ripërtërinte Islamin (fenë) me shprehjen *La ilahe Il-lAll-llah*, e sikur mos të ishte kufër që të nxjerr nga feja nuk e urdhëronte me të. Shumica e dijetarëve thanë: (kush betohet në dikë tjetër pos All-llahut) nuk bën kufër që e nxjerr nga feja, mirëpo është prej shirkut të vogël." [74]
Shikoni ky Sahabi, All-llahu qoftë i kënaqur me të, nuk u arsyetua edhe pse ishte i ri në Islam.

Gjithashtu prej argumenteve që aludojnë në dallimin se tekfiri është prej vaxhibateve (obligimeve) të fesë e cila është dispozitë sheriatike (që mësohet nëpërmjet shpalljes) dhe se nuk është prej Aslu Dinit që nuk arsyetohet askush në të, është transmetimi ku disa Sahabë polemizuan reth tekfirit të disa murtedëve (felëshuesëve), e kur All-llahu e shpjegoi kufrin e atyre (murtedëve) nuk urdhëroi që ta ripërsërisin Islamin Sahabët që u ndaluan në tekfir.

Thotë All-llahu i Lartëmadhëruar (kuptimi): **"E çka është me ju që në çështjen e munafikëve jeni dy grupe; derisa për atë që bënë, All-llahu i përmbysi ata? a mos doni ta vini në rrugë të drejtë atë që All-llahu e ka humbur? Për atë që All-llahu e ka humbur, nuk do të gjeni rrugë"** [75]

Në transmetim të saktë thuhet se shkak i zbritjes ishte ngjarja kur Pejgamberi ﷺ doli për në Uhud e disa njerëz që ishin me të u kthyen mbrapa, e Shokët e Pejgamberit ﷺ që mbetën me të u ndanë në dy grupe, disa than "T'i vrasim" e disa të tjerë thanë "Jo".[76]

Në transmetim të saktë nga Muxhahidi, All-llahu e mëshiroftë, se ka thënë: "Një grup njerëzish dolën nga Meka dhe erdhën në

74 Tejsirul Azizil Hamid, f. 529.
75 Surja En-Nisa, Ajeti 88.
76 Buhariu dhe Muslimi.

Medine me pretendimin se janë Muhaxhirë e që ma pas të njëjtët bënë ride (dolën nga feja). Kërkuan leje nga Pejgamberi ﷺ për të shkuar në Meke që të bënin tregëti me mallin e tyre. Për këtë grup besimtarët polemizuan, disa thanë: "Ata janë munafikë", e disa thanë: "Ata janë besimtarë".
All-llahu e shpjegoi Nifakun e këtij grupi dhe urdhëroi që të luftohen." [77]

Në këtë kuptim transmetohet edhe nga Abdurahman ibn Aufi dhe Ibn Abasi, All-llahu qoftë i kënaqur me ta, dhe në transmetim "mursel" transmetohet nga një grup i Tabi'inëve, Ikrime, Sudiju, Katade, Muhamed ibn Ka'b el Kuradhij, All-llahu i mëshiroftë.

Imam Tabariu në shpjegimin e këtij Ajeti, **"E çka është me ju që në çështjen e munafikëve jeni dy grupe; derisa për atë që bën, All-llahu i përmbysi (ktheu) ata?..."**, thotë: Pra All-llahu i ktheu ata në dispozitat e jobesimtarëve, në derdhjen e gjakut dhe robërimin e farefisit." [78]

Imam Tabariu anon në mendimin se ky ajet ka zbritur për një grup i cili bënë ride (dolën nga feja). Ai pasi që i citoi fjalët e Selefit për shkakun e zbritjes së këtij ajeti tha: "Mendimi më parësorë që të jetë i saktë, është mendimi i atyre që thonë, se ky ajet zbriti për polemikën që patën shokët e të Dërguarit të All-llahut ﷺ reth një grupi nga Meka të cilët bënë ride pasi që kishin pranuar Islamin." [79]

Ibn ebi Zemenin, All-llahu e mëshiroftë, thotë: "Ata ishin një grup i munafikave që banonin në Medine të cilët dolën nga aty për në Meke e prej Mekes për në Jemame për të bërë tregti. Bënë ride nga Islami (dolën nga feja) dhe e shfaqën atë që fshihnin në zemrat e tyre prej shirkut. Kur Muslimanët u takuan me këtë grup u ndanë në dy mendime, një grup tha: “Gjaku i tyre është hallall, ata janë

77 Tefsiri i Taberiut 8-9/10052.
78 Tefsiri Tabariut, v. 8, f. 7.
79 Tefsiri i Taberiut, v. 8, f 13.

mushrikë, murtedë”, e grupi tjetër tha: “Jo gjaku i tyre nuk është i lejuar, ata janë një popull të cilët kanë rënë në fitne”, e All-llahu tha (kuptimi):
**"E çka është me ju që në çështjen e munafikëve..."**.[80] [81]

Gjithashtu prej argumenteve në këtë çështje është animi i disa dijetarëve në mendimin se Umer ibn Hatabi, All-llahu qoftë i kënaqur me të, u ndal në tekfirin e mosdhënësve të Zekatit në fillim, e pasiqë Ebu Bekri, All-llahu qoftë i kënaqur me të, i’a shpjegoi kufrin e tyre ai e përkrahu Ebu Bekrin, megjithatë nuk u kërkua nga ai që të pendohet.

Në një transmetim të saktë citohet se Umeri, All-llahu qoftë i kënaqur me të, për çështjen e murtedëve i tha Ebu Bekrit, All-llahu qoftë i kënaqur me të: "Si po i lufton njerëzit? kurse i Dërguari i All-llahut ka thënë: *“Jam urdhëruar që t’i juftoj njerëzit derisa ata të thonë La ilahe Il-lAll-llah, e kush e thotë këtë ai e ka ruajtur pasurinë dhe veten e tij nga unë pos me hakun e tyre, kurse llogaria e tij është në dorën e All-llahut."* [82]

Disa nga dijetarët e Selefit (në fillim të çështjes) u ndalën në kufrin e atyre që thonin se Kur’ani është i krijuar, e kishte prej tyre që nuk e dinin kufrin e Xhehmive pavarësisht vështirësis së tij, mirëpo me këtë ata (që u ndalën në tekfir) nuk u konsideruan jobesimtarë, për shkak se kur atyre i'u shpjegua argumenti mbi kufrin e tyre ata nuk u ndalën, mirëpo edhe nuk i'u kërkua njërit prej tyre që ta ripërtërin Islamin e tij për shkak të mos’tekfirit të mëhershëm.

Nga Jakub ibn Ibrahim Ed-Deurakiji, All-llahu e mëshiroftë, se ka thënë: E pyeta Imam Ahmedin për atë që thotë: “Kur'ani është i krijuar?” Më tha: Më herët nuk i kam bërë tekfir, derisa i lexova disa ajete nga Kur’ani (kuptimi): **"...E nëse i pason epshet e tyre**

80 Surja En-Nisa, Ajeti 88.
81 Tefsirul Kur'anil Aziz (Ibn Ebi Zemnin), v. 1, f. 393.
82 Buhariu dhe Muslimi.

**pas asaj që të erdhi nga dituria...",** [83] dhe fjala e Tij (kuptimi): **"...pas asaj që të erdhi nga dituria...",**[84] dhe fjala e Tij (kuptimi): **"...e zbriti atë me diturin e tij...".**[85] [86]

Ibn Amar el-Mosuliji, All-llahu e mëshiroftë, thotë: "Më tha Ibn Medini: Cila është pengesa për mos'tekfirin e tyre? Pra Xhehmive. Tha: E unë në fillim të çështjes nuk i bëja tekfir, derisa tha Ibn Medini atë që tha. Më vonë kur ai (Ibn Medini) ra në fitne, i shkruajta atij në letër, i'a përkujtova All-llahun dhe i'a përkujtova fjalët që mi thoshte për tekfirin e tyre." [87]

E me këtë e kemi mbaruar çështjen e parë.

**Tani do fillojmë të flasim për çështjen e dyte e ajo është: Cili është objekti, motivi apo shkaku i kufrit të atij i cili ndalet në tekfirin e mushrikëve (pra dispozita e arsyetuesit)?**

Përgjigjeja: Shkaku i kufrit të tij (arsyetuesit) është përgënjeshtrimi dhe refuzimi i teksteve sheriatike.

Duke i shikuar citatet e dijetarëve për këtë anulues, qartas shohim atë që ata e vërtetuan se shkaku i kufrit të atij që ndalet në tekfirin e jobesimtarit është përgënjeshtrimi dhe refuzimi i teskteve sheriatike, e jo nga këndi i anulimit në Aslu Din.

Vazhdimisht  shumica e dijetarëve e kanë përmendur këtë shkak duke u bazuar në atë se kufri realizohet duke i mohuar dispozitat mutevatir (me pajtimin e të cilave janë të gjithë), apo mohon diçka që domosdoshmërisht është e njohur në fenë tonë.

Shejhul Islam ibn Tejmije, All-llahu e mëshiroftë, thotë: "Kufri

83 Surja Bekare, Ajeti 145.
84 Surja Bekare, Ajeti 120.
85 Surja En-Nisa, Ajeti 166.
86 Ibn Ebi Ja'la në Tabakatul Hanabileti, v. 1, f. 414.
87 Tarikhu Bagdad, v. 13, f. 421.

ndodh nëse mohohen gjërat që domosdoshmërisht janë të njohura në fe, apo me mohimin e asaj që është transmetuar në rrugë mutevatir (të padyshimta) dhe janë të pajtimit të gjithë." [88]

Do t'i paraqesim disa nga citatet e dijetarëve të cilët flasin për shkakun e kufrit të atij që ndalet në tekfirin e jobesimtarëve:

Kadi Ijadi kur flet për tekfirin e atij që nuk i bën tekfir Krishterët, Jehudët dhe atë që e lënë fenë Islame, këtë çështje e shpjegon me një transmetim të Bakil-lanit ku thotë: "Për shkak se ixhmaja (konsensusi) është arritur për kufrin e tyre, për shkak se kush ndalet (në tekfirin e tyre) apo dyshon në të, ky person e ka përgënjeshtruar citatin sheriatik, e përgënjeshtrimi apo dyshimi nuk shfaqet pos nga një Kafir." [89]

Ibn Uezir San'Ani, All-llahu e mëshiroftë, kur flet për tekfirin e atij që dyshon në adhuruesit e putave dhe ndalet (në tekfirin) e tyre, thotë: "Nuk kemi ndonjë shkak tjetër pos që kufri i tij është domosdoshmërisht i njohur në fe." [90]

Shejhu Abdullah bin Muhamed ibn AbdulVehab, All-llahu e mëshiroftë, kur e qartëson tekfirin mbi ata që thonë se "kush i dëshmon dy dëshmitë (shehadetin), nuk lejohet tekfiri i tyre edhe nëse adhuron dikë me
All-llahun", thotë: "Thënësi i kësaj fjale është përgënjeshtrues i All-llahut, të Dërguarit të Tij dhe konsensusit të Muslimanëve." [91]

Disa nga dijetarët e Nexhdit thanë: "Ai që nuk i bën tekfir mushrikët, ka përgënjeshtruar Kur'anin, për shkak se Kur'ani i ka bërë tekfir mushrikët dhe ka urdhëruar tekfirin, armiqësimin dhe luftimin e tyre." [92]

---

88 Mexhmu el-Fetava, v. 1, f. 106.
89 Esh-Shifa, v. 2, f. 280.
90 Er-Raud el-Basim, v. 2, f. 509.
91 Ed-Durar es-Senije, v. 10, f. 250.
92 Ed-Durar es-Senije, v. 9, f. 291.

## Kapitulli 4
# Tekfiri i Mushrikëve (2/2)

Në këtë pjesë me ndihmën e All-llahut do të flasim për për dy çështje:

**E para: A është tekfiri i mushrikëve në një shkallë (pa dallime) apo dallon?**

**E dyta: Llojet e atyre që ndalen në tekfirin e mushrikëve.**

**Tashmë do të flasim rreth çështjes së parë, "A është tekfiri i mushrikëve në një shkallë (pa dallime) apo dallon?"**

Përgjigje: Kanë përmendur dijetarët se tekfiri është dispozitë sheriatike e cila ndahet në kategori apo shkallë të ndryshme, varësisht dy çështjeve:

E para: Fuqia (shkalla) e vërtetimit të tij në sheriat, pra qartësia e argumentit sheriatik për kufrin e filan njeriut, e kjo është e njohur si 'njohja e dispozitës'.

E dyta: Fuqia (shkalla) e vërtetësis së kësaj dispozite tek një person konkret i cili ka vepruar shirk apo kufër, e cila njihet si 'njohja e gjëndjes', e cila vërtetohet nëpërmjet shikimit, dëgjimit apo dëshmis së dëshmitarëve.

Thotë Shejhul Islam ibn Tejmije, All-llahu e mëshiroftë: "Tekfiri është dispozitë sheriatike e cila kthehet në lejimin dhe derdhjen e gjakut, gjykimi me përjetësi në zjarr, burimi i kësaj dispozite është i njëjtë me dispozitat tjera sheriatike. Ndonjëherë kuptohet me bindje, ndonjëherë nuk kuptohet bindshëm e ndonjëher ka

pavendosmëri në çështje. Varësisht sa është prezente pavendosmëria (paqartësia e çështjes) ndalimi në tekfir është më parësorë. Nxitimi në tekfir paraqitet tek njerëzit tek të cilët mbizotëron injoraca." [93]

Kjo pra është e kundërta e atyre të cilët pretendojnë se të gjitha llojet e kufrit dhe shirkut janë në një kategori, në kuptimin e të cilave janë të barabartë edhe dijetari edhe injoranti, e nuk ka dyshim në josaktësinë e këtij mendimi i cili është në kundërshtim me atë që kanë pohuar dijetarët në këtë çështje apo është në kundërshtim edhe me citatet të cilat aludojnë se disa lloje të kufrit janë më të mëdha se disa të tjera.
Thotë i Lartëmadhëruari (kuptimi): **"...Në atë moment ata ishin më afër mosbesimit se besimit..."** [94] dhe thotë i Lartëmadhëruari (kuptimi): **"E shtyrja (e një muaji në vend të një tjetri) nuk është tjetër vetëm se një rritje e mosbesimit..."** [95] dhe thotë i Lartëmdhëruari (kuptimi): **"...Ata të cilët bënë kufër pasiqë besuan dhe e shtuan kufrin e tyre..."** [96] dhe thotë i Lartëmadhëruari (kuptimi): **"Arabët beduin janë më të pajisur me kufër dhe hipokrizi..."** [97]

**Kurse çështja në vijim (çështja e dytë) është, llojet e atyre që ndalen në tekfirin e mushrikëve.**

Themi: Tek ata të cilët ndalen në tekfirin e mushrikëve kemi kategori të ndryshme, varësisht fuqisë së argumentit sheriatik dhe qartësis së kufrit dhe shirkut.

Thotë dijetari Muhamed ibn AbdulVehab, All-llahu e mëshiroftë: "Ata tagutët që njerëzit u besojnë atyre nga banorët e Kharxhit dhe të tjerë, janë të njohur tek të gjithë njerëzit, ata i zgjedhin (këta tagutë) dhe i urdhërojnë njerëzit në këtë, ata janë të gjithë kufar dhe të dalë nga Islami. Kush i mbron (këta tagutë) apo i'a tërheq

93 Bug-Jetul Murtad, f. 345.
94 Surja Ali Imran, Ajeti 167.
95 Surja Teube, Ajeti 37.
96 Surja Ali Imran, Ajeti 90.
97 Surja Teube, Ajeti 97.

vërejtjen atyre që bëjnë tekfir mbi ta (tagutët), apo mendon se edhe nëse vepra e tyre është e kotë megjithatë nuk i nxjerr ata për në kufër, më së paku gjëndja e këtij është fisku, nuk i pranohet dëshmija dhe nuk lejohet namazi pas tij.[98]

Pra medito në fjalën e tij, se si për atë që ndalet në tekfirin e këtyre tagutëve vendosi kategori, kategoria më e ulët fisku, e kjo edhe njëherë argumenton se ai që ndalet në tekfirin e mushrikëve ndahet në kategori të ndryshme.

Në këto kategori ndikon fuqia e argumentit sheriatik dhe qartësia e kufrit apo shirkut, pavarësisht forcës (sa i madh është) së tij. Ka mundësi që shirku të jetë më i madh në një gjendje prej gjendjeve, mirëpo në qartësi ai është më i paqartë se ndonjë shirk më i vogël.

Një shembulli i kësaj: Shirku i adhuruesëve të statujave dhe shirku i Xhehmive.

Dispozita e tekfirit të atij i cili ndalet në tekfirin e adhuruesëve të statujave është më e fortë se dispozita e tekfirit të atij që ndalet në tekfirin e Xhehmive, e kjo për shkak se adhurimi i statujave është më i qartë se Xhehmizmi edhe pse Xhehmizmi është Shirk më i Madh.

Thotë Dijetari Ibn Kajim, All-llahu e mëshiroftë: "Mushriku i cili i pohon cilësit e Zotit është më i mirë se sa mohuesi i cilësive të plota. Si mund të krahasohet cënimi i cilësive të larta dhe mohimi i tyre me adhurimin i cili bëhet nëpërmjet ndërmjetësuesve, mes të adhuruarit të vërtetë dhe adhuruesit, afrohet tek ai nëpërmjet adhurimit të ndërmjetësuesit në shenjë madhërimi. Pra sëmundja e mohimit të  cilësive (të All-llahut) është sëmundje e rëndë e cila nuk ka shërim." [99]

98 Ed-Durar es-Sennije, v. 10, f. 52.
99 Ed-Dau ve-Deva, f. 144.

Dhe thotë All-llahu e mëshiroftë: "Shirku i adhuruesëve të statujave, të diellit, hënës, yjeve, është shumë më i mirë se "teuhidi" i atyre (mohuesëve të cilësive), për shkak se shirku i të parëve është shirk në uluhije duke e besuar Krijuesin e botës dhe duke i pohuar cilësitë, veprat, fuqinë, dëshirën e Tij, duke pohuar diturin e Tij absolute për të gjitha sendet, kurse teuhidi i atyre që mohojnë cilësitë është mohim i rububijes, uluhijes dhe cilësive të Tij të larta, e nga ky lloj "teuhidi" domosdoshmërisht ngërthehet lloji më i madh i shirkut, pra varësisht se sa njeriu i mohon (cilësit) aq më tepër thellohet ne shirk." [100]

Duke u bazuar në atë që përmendëm më lartë, tani do t'i përmendim kategoritë e atyre që ndalen në tekfirin e mushrikëve apo kafirëve, duke shikuar në qartësin e argumentit për kufrin e tyre duke u mbështetur në tekstet e dijetarëve.

**Kategoria e parë:** Kush ndalet (në tekfir) tek ata që kufri i tyre domosdoshmërisht është i njohur tek pasuesit e feve.

***E para***: Kush ndalet (në tekfirin) e Iblisit, Firaunit apo atij i cili pretendon se meriton të adhurohet (cilëson veten me uluhije) apo të tjerë.

Thotë Shejhul Islam ibn Tejmije, All-llahu e mëshiroftë, për tekfirin e atij i cili nuk e bën tekfir Firaunin: "Domosdoshmërisht tek pasuesit e Feve, Muslimanët, Jehudët dhe të Krishterët është e njohur se Firauni është prej kafirëve më të mdhej prej krijesave." [101]

***E dyta*:** Kush ndalet (në tekfirin) e adhuruesëve të statujave, edhe nëse përkatësohen në Islam.

Thotë Shejhul Islam ibn Tejmije, All-llahu e mëshiroftë, për tekfirin e atyre që saktësojnë adhurimin e statujave: "Kush nuk i bën tekfir

100 Mukhtesar es-Savaik el-Mursele, f. 186.
101 Mexhmu el-Fetava, v. 2, f. 125.

ata ai është jobesimtar më i madh se Jehudët dhe Krishterët, për shkak se edhe Jehudët edhe Krishterët i bëjnë tekfir adhuruesit e statujave.” [102]

Thotë Ibn Vezir SanAni, All-llahu e mëshiroftë: "Nuk ka dyshim se kush dyshon në kufrin e adhuruesëve të statujave është obligim tekfiri i tij dhe tekfiri i atij i cili nuk e bën tekfir, e këtu nuk kemi ndonjë shkak tjetër pos që kufri i tyre është i njohur domosdoshmërisht në Fe." [103]

Ai që ndalet (në tekfir) në këtë kategori gjykohet me kufër, dhe nuk arsyetohet me injorancë në këtë çështje nëse atij i ka arritur argumenti Pejgamberik.

**Kategoria e dytë:** Kush ndalet (në tekfir) tek ata kufri i të cilëve domosdoshmërisht është i njohur në fenë e Muslimanëve në veçanti, si shembulli i atij i cili ndalet në tekfrin e Jehudëve, Krishterëve apo atij i cili e braktis fenë Islame.

Thotë Kadi Ijadi, All-llahu e mëshiroftë: "E bëjmë tekfir atë i cili nuk e bën tekfir personin i cili braktis Islamin dhe futet në një fe tjetër prej feve, abstenon apo dyshon apo saktëson medh’hebin e tyre." [104]

Thotë Shejhul Islam ibn Tejmije, All-llahu e mëshiroftë: "Ai i cili pas Dërgimit të tij ﷺ, nuk e konsideron të ndaluar pasimin e fesë së Jehudëve apo të Krishterëve, nuk i bën tekfir dhe nuk i urren ata, ky person nuk është Musliman me pajtimin e të gjithë Muslimanëve." [105]
Ai që ndalet (në tekfir) në këtë kategori gjykohet me kufër, dhe nuk arsyetohet me injorancë në këtë çështje nëse atij i ka arritur argumenti Pejgamberik.

102 Mexhmu el-Fetava, v. 2, f. 128.
103 Er-Raud el-Baisi, v. 2, f. 509.
104 Esh-Shifa bi Ta’rif Hukuk el-Mustafa, v. 2, f. 286.
105 Mexhmu el-Fetava, v. 27, f. 464.

**Kategoria e tretë**: Kush ndalet (në tekfir) tek ata të cilët përkatësohen në Islam dhe kanë vepruar shirk apo kufër, ku është arritur konsensus për kufrin e vepruesit. Në këtë kategori kemi disa shkallë:

***E para nga kategoria e tretë***: Ai i cili nuk ka ndonjë shpjegim (te'vil), e këtij grupi njerëzish ose duhet t'u shpjegohet gjëndja e tyre (mushrikëve) ose duhet t'u shpjegohet dispozita e sheriatit për këta (mushrikë), ose duhet t'u shpjegohet edhe gjëndja edhe dispozita e sheriatit për këta (mushrikë që kanë vepruar shirk), e gjithë kjo duke u bazuar në qartësin e shirkut dhe qartësin e gjëndjes së këtyre (që kanë vepruar shirk). Nëse ndalet në tekfirin e tyre pas shpjegimit ai është kafir. Mirëpo nëse gjëndja e tyre (mushrikëve) është e qartë dhe dispozita e sheriatit mbi ta është e qartë, atëher gjykohet me kufër ai që nuk bën tekfir para se t'i shpjegohet (për shkak të qartësis së çështjes).

Thotë Shejhul Islam ibn Tejmije, All-llahu e mëshiroftë, për një grup nga Batinit: "Kush ka mendim të mirë për ta dhe thotë se nuk e di gjëndjen e tyre, këtij i shpjegohet gjëndja e tyre (Batinive), e nëse nuk largohet prej tyre dhe nuk i kritikon apo nuk distancohet prej tyre haptazi, ky person e merr dispozitën e tyre (Batinive)." [106]

Shiko këtu se si Shejhul Islam ibn Tejmije për tekfirin e atij që ndalet në tekfirin e ketij grupi (Batinive) u mjaftua vetëm me shpjegimin e gjëndjes së tyre.

Thotë Shejh Sulejman ibn Abdila, All-llahu e mëshiroftë, për disa murtedë të kohës së tij: "Nëse ka dyshim në kufrin e tyre apo nuk ka njohuri për kufrin e tyre, këtij i shpjegohen argumentet nga libri i

All-llahut dhe Suneti të Dërguarit të All-llahut ﷺ, për kufrin e tyre e nëse pastaj ka dyshim apo nuk është i vendosur, në këtë rast ai me

106 Mexhmu el-Fetava, v 2, f. 132.

pajtimin e gjithë dijetarëve është kafir, kjo për shkak se kush dyshon në kufrin e kafirit është kafir." [107]

Këtu vërejmë se shejhu Sulejman kushtëzon shpjegimin e dispozitës sheriatike për atë që ndalet (në tekfir), para se ta bëjnë tekfir atë (arsyetuesin).

Thotë Imam Ebu Hatim Er-Razi, All-llahu e mëshiroftë, për ata që kanë thënë se Kur'ani është i krijuar: "E kush kupton dhe nuk është injorant, pastaj dyshon në kufrin e tyre ai është kafir, kush është injorant i shpjegohet (mësohet) pastaj ose do të nënshtrohet duke i bërë tekfir ata ose domosdoshmërisht bie në kufër." [108]

Në këtë rast Ebu Hatim e kushtëzon mësimin e atij që ndalet (në tekfir) para se ta bëjë tekfir atë (arsyetuesin që nuk bën tekfir).

Thotë Shejhul Islam ibn Tejmije, All-llahu e mëshiroftë, për Hululitë: "Kush dyshon në kufrin e tyre pasi ta kuptojë thënien e tyre dhe ta kuptojë Islamin, ai është kafir, si ai që dyshon në kufrin e Jehudëve, Krishterëve dhe mushrikëve." [109]

Në këtë rast e ka kushtëzuar njohjen e gjëndjes dhe njohjen e dispozitës sheriatike.

Thotë Shejhul Islam ibn Tejmije, All-llahu e mëshiroftë, për grupin e Druzëve: "Për kufrin e tyre nuk ka polemik mes Muslimanëve, përkundrazi kush dyshon në kufrin e tyre është kafir sikurse ata." [110]

Këtu vërejmë se në tekfirin e atij që ndalet (nuk i bën tekfir Druzët) nuk e ka kushtëzuar shpjegimin e gjëndjes e as shpjegimin e dispozitës, për shkak se edhe gjëndja e këtij grupi edhe argumentet për kufrin e tyre janë të qarta.

107 Ed-Durar es-Sennije, v 8, f. 160.
108 Tabakatul Hanabile, v. 1, f. 286.
109 Mexhmu el-Fetava, v. 2, f. 368.
110 Mexhmu el-Fetava, v. 35, f. 162.

***Lloji i dytë nga kategoria e tretë:*** Ai që ka bazat jo të mira dhe keqinterpreton, në gjykimin e këtij personi ndikon qartësia e madhe e kufrit të personit konkret apo grupimit. Në rastin kur kufri është shumë i qartë ai konsiderohet kafir, inatçor, këmbëngulës në keqinterpretimin e tij, e në raste tjera është polemizuar mes gjykimit në fisk apo kufër.

Thotë Shejhul Islam ibn Tejmije, All-llahu e mëshiroftë, për një grup të Batinëve: “Kush thotë: Fjala e tyre ka një interpretim i cili përputhet me sheriatin ky person është prej kokave dhe dijetarëve të tyre, nëse ky person është inteligjent do ta kuptonte gënjeshtrën e vetës në atë që ka thënë në qoftë se është i bindur në këtë nga jashtë dhe brenda, i tilli është më jobesimtar se Krishterët. Kush nuk i bën tekfir ata dhe vendos ndonjë interpretim për fjalët e tyre atëherë do të jetë edhe më larg nga tekfiri i Krishterëve dhe besimi i tyre në trinitet." [111]

Dhe thotë, All-llahu e mëshiroftë: “Dhe nga ai (imam Ahmedi) për tekfirin e atij qe nuk i bën tekfir kemi dy transmetime, pra për tekfirin e atij qe nuk i bën tekfir Xhehmit, më e sakta është se nuk bën kufër." [112]

Thotë imam Buhariu, All-llahu e mëshiroftë: “Shikova në fjalët e Jehudëve, Krishterëve dhe Mexhusëve, dhe nuk vërejta fjalë më të keqija devijuese se fjala e tyre (pra Xhehmive) unë e konsideroj injorant atë që nuk i bën tekfir ata, pos atyre që nuk i’a dinë kufrin atyre." [113]

Shihet qartë se imam Buhariu anon në mos tekfirin e atij që nuk i bën tekfir Xhehmit siç transmetohet në njërën prej transmetimeve të imam Ahmedit.

111 Mexhmu el-Fetava, v. 2, f. 133.
112 Mexhmu el-Fetava, v. 12, f. 486.
113 Khalk Af’al al-Ibad, f. 71.

Thotë Mirdavi, All-llahu e mëshiroftë: “Ka përmendur Ibn Hamid në Usulin e tij kufrin e Havarixhëve, Kaderive, Murxhive dhe tha: Kush nuk i bën tekfir ata që ne i kemi bërë tekfir, ai ka bërë fisk dhe duhet distancuar dhe në kufrin e tij kemi dy mendime. Këtë që e përmend ai dhe të tjerët pos tij prej Mervudhit, Ebu Talibit, Jakubit dhe të tjerëve, se ai (që ndalet në tekfir) nuk bën kufër...

Ai (ibn Hamid) për mohimin që Mutezilitë e bënë në nxjerrjen e zemrës së tij ﷺ natën e Isras dhe kthimin e saj (në trup) tha: ‘Në kufrin e tyre (Mutezilive për këtë mohim) kemi dy mendime, e gjithë kjo duke u bazuar në principet e tij për Kaderitë, të cilët e mohojnë diturin e All-llahut e cila është cilësia e tij. Dhe atë që thotë: Nuk i bëj tekfir ata që nuk bëjnë tekfir mbi Xhehmitë.” [114]

Thotë Shejhul Islam ibn Tejmije, All-llahu e mëshiroftë: “Selefët dhe dijetarët nuk kanë polemizuar për mostekfirin e Murxhive dhe Shijave Mufadile (të cilët japin përparësi Aliut, All-llahu qoftë i kënaqur me të, duke mos i akuzuar të tjerët) dhe grupet tjera. Nuk ka kundërshtim në tekstet e imam Ahmedit se ai nuk i bën tekfir ata edhe pse ka prej pasuesve të tij që citojnë tekfirin e të gjithë grupeve të bidatit prej tyre dhe të tjerë, e kjo në kundërshtim me Ahmedin apo medh’hebin e tij, derisa disa prej tyre e përgjithësuan përjetshmërin e tyre dhe të tjerëve (në zjarr) e kjo është gabim në medh’hebin e tij dhe në sheriat." [115]

***Lloji i tretë nga kategoria e tretë:*** Ai qe ka bazat të mira por ka keqinterpretim, siç transmetohet gabimi disa Sahabëve, All-llahu qoftë i kënaqur me ta, në tekfirin e disa murtedëve, ku All-llahu na shpjegoi gabimin e atyre që u ndalën (në tekfir) mirëpo nuk i gjykoi me kufër.

Nga Ibn Abasi, All-llahu qoftë i kënaur me të se ka thënë: “Një grup nga banorët e Mekes e pranuan Islamin dhe e fshihnin atë. Këtë

---

114 El-Insaf fi Ma’rifah el-Raxhih min el-Khilaf, v. 1, f. 324.
115 Mexhmu el-Fetava, v. 3, f. 351.

grup mushrikët e nxorën në Bedër (kundër Muslimanëve) ku disa prej tyre u plagosën e disa u vranë. Në këtë rast Muslimanët thanë: 'Ata ishin shokët tanë Muslimanë të cilët ishin nxjerrë me dhunë, kërkoni falje për ta'. Dhe pastaj zbriti ajeti (kuptimi): **"Engjëjt që ua morën shpirtin e atyre ju thanë: "Në çka ishit ju? - Ata thanë: "Ne ishim të pa aftë në atë tokë!" (Engjëjt) Ju thanë: "A nuk ishte e gjërë toka e All-llahut e të migronit në të?" (e ta praktikonit lirisht fenë e Zotit). Vendi i tyre është Xhehenemi dhe sa vend i keq është ai!"** [116] Tha: Me këtë ajet një mesazh u dërgua tek kush mbeti prej Muslimanëve që nuk ka më arsye për ata. Tha: Ata pastaj u larguan (prej mushrikëve), por mushrikët i ndoqën dhe i kapën dhe i tërhoqën në fitne (i sprovuan). Prandaj, ky ajet: **"Ka prej njerzve që thonë 'ne besuam në All-llahun'…"** [117] u zbrit për ta.[118]

Thotë shejh Muhamed bin AbdulVehab, All-llahu e mëshiroftë: "All-llahu zbriti këtë ajet dhe në të sqaroi dispozitën e atyre mushrikëve sa ata janë banorë të zjarrit edhe pse kanë shprehur Islamin." [119]

Transmetohet se disa Sahabë polemizuan rreth tekfirit të disa murtedëve, e pasi që All-llahu e sqaroi kufrin e këtyre njerëzve nuk i urdhëroi ata të cilët nuk bënë tekfir që ta ripërtërijnë Islamin.

Thotë All-llahu i Lartëmadhëruar (kuptimi): **"E çka është me ju që në çështjen e munafikëve jeni dy grupe; derisa për atë që bënë, All-llahu i përmbysi ata? A mos doni ta vini në rrugë të drejtë atë që All-llahu e ka humbur? Për atë që All-llahu e ka humbur, nuk do të gjeni rrugë!"** [120] Është saktësuar në shkakun e zbritjes së këtij ajeti se Pejgamberi ﷺ doli për në Uhud, disa që ishin me të u

116 Surja Nisa, Ajeti 97.
117 Surja Ankebut, Ajeti 10.
118 Taberiu në Tefsirin e tij, v. 9, f. 102.
119 Ed-Durar es-Senije, v. 10, f. 241.
120 Surja Nisa, Ajeti 88.

kthyen e në këtë rast shokët e Pejgamberit ﷺ u ndanë në dy grupe, disa thanë “t’i vrasim” e disa thanë “jo”." [121]

Transmetohet nga Muxhahidi se ka thënë: “Një grup nga populli i Mekes dolën prej Mekes dhe erdhën në Medine me supozimin se janë Muhaxhirë pastaj bënë ride (felëshim) dhe kërkuan leje nga Pejgamberi ﷺ që të shkojnë në Meke t’i marrin disa mallëra të tyre për tregti. Në këtë rast besimtarët polemizuan, disa thanë: Ata janë munafikë, e të tjerët thanë ata janë besimtarë. All-llahu e qartësoi nifakun e tyre dhe urdhëroi që të luftohen.” [122]

Thotë imam Taberiu, All-llahu e mëshiroftë, në interpretimin e këtij ajeti: **“E çka është me ju që në çështjen e munafikëve jeni dy grupe; derisa për ata që bënë, All-llahu i përmbysi ata? A mos doni ta vini në rrugë të drejtë atë që All-llahu e ka humbur? Për atë që All-llahu e ka humbur, nuk do të gjeni rrugë!”** thotë: do të thotë: Se All-llahu i ktheu ata në dispozitën e mushrikëve, në lejimin e gjakut dhe robërimin e familjarëve." [123]

Imam Taberiu, All-llahu e mëshiroftë, ka mendimin se ky ajet ka zbritur për një grup të cilët bënë ride nga Islami, ku pasi që i përmend mendimet e Selefit për shkakun e zbritjes së këti ajeti, thotë: Prej këtyre mendimeve më parësorja që të jetë e vërtetë është mendimi se ky ajet ka zbritur për polemiken që patën shokët e të Dërguarit të All-llahut rreth grupit nga Meka që bënë ride (dalje) nga Islami pasi që kishin besuar." [124]

Thotë Ibn Ebi Zenenin (ky është nga dijetarët e hadithit): “Ishin grup i munafikave, në Medine, dolën prej aty për në Meke, pastaj prej në Meke për në Jemane si tregtarë, bënë ride (dalje) nga Islami dhe e shfaqen atë që kishin në zemra prej shirkut. Këtë grup e takuan Muslimanët të cilët u ndanë në dy grupe, disa thanë: “Hallall

121 Buhariu dhe Muslimi.
122 Taberiu në Tefsirin e tij, v. 8, f. 9, 10052.
123 Tefsiri i Taberiut, v. 8, f. 7.
124 Tefsiri i Taberiut, v. 8, f. 13.

është gjaku i tyre, ata janë mushrikë, murtedë", e disa thanë: "Nuk është hallall gjaku i tyre, janë grup të cilëve u është paraqitur sprova". All-llahu i Lartëmadhëruar tha (kuptimi): **"Ç'është me ju, jeni ndarë në dy grupe rreth munafikave…"** [125]

Një grup nga ulematë kanë mendimin se Umeri, All-llahu qoftë i kënaqur me të, ndaloi në tekfirin e mosdhënësve të zekatit, e pasi që Ebu Bekri, All-llahu qoftë i kënaqur me të, i'a sqaroi kufrin e tyre (Umeri) u dakordësua. Në këtë rast nuk u kërkua (nga Umeri) që të pendohet për mostekfirin. Në transmetim të saktë përcillet se Umeri, All-llahu qoftë i kënaqur me të, i tha Ebu Bekrit rreth çështjes së murtedëve: "Si i lufton njerëzit? Kurse Pejgamberi ﷺ ka thënë: *"Jam urdhëruar t'i luftoj njerëzit deri sa të thonë La ilahe il-lAll-llah, kush e thotë atë, e ka të mbrojtur nga unë pasurin dhe veten e tij pos në të drejtën (e Islamit) e llogaria e tij i takon All-llahut."* [126]

Dispozita në këtë gjendje: Ai që ndalet (në tekfir/arsyetuesi) nuk bëhet tekfir fillimisht, porse gjykohet më gabim, kjo kështu duke u bazuar në atë se tekfiri është dispozitë sheriatike. Dispozita muxhtehidit i cili gabon në këtë çështje, është e njëjta me atë i cili gabon në çështje tjera sheriatike, nëse i sqarohen argumentet dhe largohet dyshimi (keqinterpretimi) dhe pastaj ndalet (në tekfir) atëherë ai është kafir.

Thotë Shejhul Islam ibn Tejmije, All-llahu e mëshiroftë: "Besimi për obligueshmërin e obligimeve të qarta të njohura dhe besimi për ndalimin e ndalesave të qarta të njohura, është prej bazave më të mëdha të imanit (besimit) dhe prej themeleve të fesë, ku mohuesi i tyre është kafir me pajtimin e të gjithëve, edhe pse muxhtehidi në disa prej tyre nuk është kafir me pajtimin e disave por gabimtar." [127]

125 Tefsiru Kuranil Aziz ibn Ebi Zenenin, v. 1, f. 393.
126 Buhariu dhe Muslimi.
127 Mexhmu el-Fetava, v. 12, f. 496.

Thotë shejh Sulejman bin Sahman, All-llahu e mëshiroftë: “Pastaj nëse dikush prej dijetarëve ndalet nga të gjykuarit me kufër të ndonjërit prej atyre injorantëve pasues të Xhehmive apo injorantëve pasues të adhuruesve të varrezave, atëherë është e mundshme ta arsyetojmë atë me faktin se ai është gabimtar i arsyetuar, dhe nuk e gjykojmë atë me kufër për shkak se ai (arsyetuesi që ndalet në tekfirin e të lartpërmendurve) nuk është i mbrojtur prej gabimit dhe për këtë ka ixhma të prerë." [128]

**Kategoria e katërt:** Kush ndalet (në tekfirin) e atij që ka vepruar kufër apo shirk, por qëllimi i mostekfirit është qëllim sheriatik i lejuar, prej tyre:

1. Kush ndalet (në tekfirin) e atij që ka vepruar ndonjë lloj të shirkut apo kufrit për të cilën ka polemikë, se kjo vepër a të nxjerr prej feje apo jo, si lënësi i namazit.

2. Kush ndalet (në tekfirin) e atyre që përkatësohen në diturin sheriatike, me qëllim të largimit të tekfirit nga dijetarët Muslimanë.

Dispozita e arsyetuesit në këto dy raste është se i tilli është muxhtehid i shpërblyer me lejen e All-llahut, nëse ja qëllon i ka dy shpërblime nëse gabon e ka një shpërblim.

Thotë Shejhul Islam ibn Tejmije, All-llahu e mëshiroftë: “Largimi nga tekfiri i dijetarëve të Muslimanëve edhe nëse dikush largohet nga tekfiri i vepruesit me bindje se ai nuk është kafir, e gjithë këtë e vepron për ta mbrojtur dhe ndihmuar vëllain e tij Musliman, atëherë kjo vepër konsiderohet qëllim sheriatik i mirë. Nëse ai bën përpjekje (ixhtihad) dhe ja qëllon i ka dy shpërblime e nëse gabon e ka një shpërblim.” [129]

128 Keshful Euhan, f. 70.
129 Mexhmu el-Fetava, v. 35, f. 103.

**Kemi një pyetje të rëndësishme: Në cilën kategori prej kategorive futet arsyetuesi i adhuruesëve të varrezave?**

Përgjigje: Kategoria e arsyetuesit të varrexhive (që adhurojnë varreza) dallon varësisht qartësis së shirkut apo bindjeve për zotriun e varrit (të vdekurin). Ka prej tyre që i ngjason adhurimit të statujave. Apo edhe më tepër se aq, ka prej tyre që është më poshtë, ka prej tyre që është vetëm bidat në fe dhe nuk e arrin gradën e shirkut.

Thotë Shejhul Islam ibn Tejmije, All-llahu e mëshiroftë: "Kemi tre kategori në këtë kaptinë:

1. Të lusësh një të vdekur apo që nuk është prezent, pos All-llahut pa marrë parasysh a është ai Pejgamber apo të tjerë dhe të thotë: "O zotriu im më ndihmo, kërkoj mbrojtje prej teje, apo prej teje kërkoj ndihmë apo më ndihmo kundër armikut", e të ngjashme, dhe e gjithë kjo është shirk në All-llahun.

Më e keqe se kjo është të thotë: "Më fal mëkatin, dhe ma prano pendimin", siç e veprojnë këtë një grup prej xhahilave mushrikë. Më e rëndë se kjo është "të bëjë sexhde dhe të falet drejt varrit të tij të besojë se drejtimi drejt (varrit) tij është më i mirë se drejtimi drejt kiblës, derisa disa prej tyre thonë: Kjo (drejtimi nga varri) është kibla e njerëzve të posaçëm, kurse Qabja është kibla e njerëzve të thjeshtë."

Më e madhe se kjo është: Të besojë se vizita e tij (varrit) është nga lloji i haxhit deri sa thotë: Vizita disa her e tij (të vdekurit) është e barabartë me një haxh. Gulatët (tepëruesit) prej tyre thonë: Vizita e tij (të vdekurit) një herë është më me vlerë se sa kryerja e haxhit disa herë, e të ngjashme si kjo. Kjo është shirk, edhe pse shumë prej njerëzve bien në disa prej këtyre.

2. Që t'i thuhet të vdekurit apo atij që nuk është prezent prej pejgamberëve apo njerëzve të mirë: Lute All-llahun për mua, apo lute për neve Zotin tënd, apo kërko nga All-llahu për neve, siç të Krishterët i thonë Merjemes dhe të tjerëve, njëjtë edhe në këtë nuk duhet pasur mëdyshje nga çdo njeri i ditur se vepra e tillë nuk lejohet dhe se kjo është bidat të cilin nuk e ka vepruar askush prej Selefit.

Pra është e qartë se nuk lejohet të kërkohet diçka nga i vdekuri, nuk kërkohet nga ai ta lusë All-llahun apo diçka tjetër. Nuk lejohet që atyre t'i ankohemi për sprovat e dunjas dhe dinit. Edhe nëse është e lejuar t'i ankohemi atyre duke qenë gjallë, për shkak se kjo, duke qënë gjallë nuk të dërgon në shirk kurse kjo (të vdekurit) të dërgon në shirk.

3. Të thotë: Kërkoj prej Teje që për hir të filanit apo për hir të gradës që ka filani tek Ti apo e ngjashme me këtë. Përmendet nga Ebu Hanifja dhe Ebu Jusufi dhe të tjerë se kjo vepër nuk lejohet." [130]

130 Mexhmu el-Fetava

